**Gjergj Kastrioti në nëntor 1443, përmes Luginës së Preshevës filloi Veprën e Tij!**

Lugina e Preshevës, mes tyre disa dhjetëra fshatëra, kanë edhe sot kujtimin e paharruar për Motin e Madh, veçmas Shqipëtarëve katolik të kësaj ane![1] Një ndër fshatrat e tillë, është edhe Rahovica. Fshat ky më i madh i komunës së Preshevës, që ka rreth 1200 shtëpi, me rreth 6000 banorë. Falë pozitës gjeostrategjike, i ka dhënë rëndësi gjatë gjitha etapave historike. Gryka në të cilën shtrihet ky fshat, është e stërmbushur me mitologji dhe histori, por nëntoka e saj ka të dhëna historike, kulturore, arkeologjike etj. Edhe e kaluara e fshatarëve të fshatit Rahovicë, është e dhimbshme siç është e shumicës së Trojeve Shqipëtare, për më keq, ky fshat dhe lokalitetet përskaj, janë tejet më të pasura me histori luftërash, që nga lashtësia e deri më sot! Duke qenë pjesë kufitare e Trollit Shqipëtar, bëri që të ndesheshin me shumë më shumë pushtime, luftime e ngjarje historike. Por fati i keq, i përcolli që shumica u shpërngulën për në vende tjera, mes tyre për në brendi të territoreve Shqipëtare, pastaj për në vendet fqinje e deri në Turqi, e së fundmi edhe për në botën perëndimore- gjë që ka bërë që mos të ketë kush ta ruaj as kujtimin. Nga ana tjetër edhe pseudohistorian por edhe ndikimi i islamizmit, bëri qëllimisht të venitej, fshehej, kujtimi për Motin e Madh.

Madje për faktin që fshati Rahovicë, ndodhet në anën perëndimore të Luginës së Preshevës, nga kalonte rruga e vjetër në kohën e Perandorisë Romake-Bizantine( Morava-Vardar gjegjësisht Nish-Selanik), por e cila rrugë është përdorur edhe nga shpërnguljet e barbarëve( sllavëve, bullgarëve etj), e pastaj edhe nga Perandoria e Car Dushanit, Perandoria Osmane! Shkaku i kësaj rruglidhje, po ashtu edhe shkaku i të qenit të Luginës në kufirin lindor të territoreve Shqipëtare, bëri që të ndeshet më shumë me luftëra e pushtime.

Sot, çdokush që gërmon në fushat, kodrat dhe malet e fshatit, patjetër has në gjurmë të lashtësisë tonë. Derisa ende gjurmët shihen: në anën e majtë të lumit që shpie në brendi të maleve të Karadakut, ndodhet Kacipupi, pas të cilit ndodhet "Tuma", që është një lokalitet i paeksploruar arkeologjik! "Gurishtja" një rrafshnaltë, e cila së fundmi nga nxënës të shkollës fillore, janë gjetur monedha, të periudhës parahistorike, e që besohet që ishte vendbanim i hershëm iliro-dardan! Ndërsa anën e djathtë të fshatit ndodhet Kisha e Artilevicës( e sllavizuar Arhilevica). Koha e ngritjes së kësaj Kishe Katolike, daton nga vitet 1400, edhe pse disa burime theksojnë ndërtimin e saj 6 vite para lindjes së Gjergj Kastriotit. E që edhe kjo Kishë ishte pjesë e Manastirit të Hilandarit( që në shekullin XIV, përmendet në hartën e Despotes Jevdokija dhe të birit të saj Konstantinit). Manastiri i Hilandarit i njohur për përkatësinë e tij dhe lidhjen me Familjen dhe me vetë Gjergj Kastriotin!

Kthimi i Gjergj Kastriotit, me 300 kalorësit, i dha nderë e lavdi edhe Luginës së Preshevës, siç i dha edhe gjithë Arbërisë! Në nëntori 1443, shënon "Fillimin e Ngritjes së Projektit të Parë Arbërorë", "Kthimi i Tij dhe 300 kalorsëve Arbërorë" nga Beteja e Nishit,

[1] Ky shkrim është pjesë e librit që trajton këtë çështje dhe se referencat i janë hequr qëllimisht, e që do paraqiten në libër me rastin e botimit!

ktheu Shpresën e vrarë nga pushtimi Osman. Deri më sot, shumë pak është folur për rrugën e Kthimit të Gjergj Kastriotit, për ta bërë Arbërinë, Emanthinë( Epirin) dhe Maqedoninë e Lirë, princ e mbret i të cilave do njihej nga fuqitë Europiane të kohës. Lugina e Preshevës, në vitet 1440, kishte pak dekada që ishte pushtuar nga Perandoria Osmane. Shkaku i pozitës gjeostrategjike, në Tabanoc të Luginës së Preshevës, ishte vendosur garnizoni i ushtrisë së Perandorisë Osmane.

Gjatë kthimit të Gjergj Kastriotit, gojdhanat e popullit Shqipëtar( pra Shqipëtarët katolik të Luginës së Preshevës, ende e ruajnë Kujtimin për të!), kaloi nga Gryka e Somolicës nëpër fshatrat në anën perëndimore( pra rrëzë maleve të Karadakut)! Kampimi i Gjergj Kastriotit dhe Ushtrisë së Tij, u bë në fshatin Rahovicë, tek Kisha dhe Manastiri i Artilevicës, e që pastaj u quajt nga populli yn si Kisha dhe Manastiri i Shën Gjergji. Subkoshienca e Shqipëtarëve të Luginës së Preshevës( nënkupto Shqipëtarëve katolik), deri më sot kujtojnë "Gurin e Skenderbeut", "Manastirin e Skenderbeut"( ndryshe manastiri i Rahovicës), "gjurma e kalit të Skenderbeut", "sofra dhe kampi i Skenderbeut", "kampi i ushtrisë së Skenderbeut","rrugën e Skenderbeut", "Prroi i Markut" etj.

"Guri i Skenderbeut" i cili ndryshe quhet Kacipupi, me rastin e qëndrimit të Gjergj Kastriotit në fshatin Rahovicë, në majen e këtij shkëmbi, ishte "sofra e Skenderbeut"( vendi ku ushqehej), ndërsa disa metra më tej, në një lëndinë në maje të këtij shkëmbi, ishte emërtuar "kampi i Skenderbeut"( vendi ku ishte vendosur kampi i Skenderbeut)![2] Për Kacipupin, banorët, edhe sot besojnë që ka shumë mistere, mite, që e lidhin me lashtësinë iliro-dardane, me hyjni iliro-dardane, me Gjergj Kastriotin, por edhe kanë gjetur edhe të dhëna të ndryshme faktografike e arkeologjike të lashtësisë!

"Manastirin e Skenderbeut"( ndryshe quhet Manastiri i Rahovicës), sot vetëm themelet kanë mbetur! Një pjesë e kalorsisë ( gojdhana jepte shifrën e 50 kalorsëve) së Skenderbeut, nën komandën e një kalorësi të quajtur "Mark" sipas gojdhanës, ishin vendosur në këtë pjesë. Qëndronin fshehur nga syri i garnizonit Osman në Tabanoc. Madje gojdhana e identifikon vendin si "rrafshina e Manastirit", ku thuhej që natën qëndronte kampi, kurse gjatë ditës ai zhvendosej tek "Prroi i Markut", më sakt tek "Kodra e Shemtë".[3] Kjo njësi ishte si mbrojtëse dhe mbështetëse e Kampit të Gurishtes! Si prej Gurishtes, ashtu edhe prej Manastirit, tërësisht shihet pjesa e Tabanocës( ku ishte vendosur kampi Osman, po ashtu edhe pjesa totale e "rrugës turke( xhades osmane)"!

[2] Duke shiku këtë "sofër dhe kamp të Skenderbeut", shihet qartë që u hyjnizu Gjergj Kastrioti si një Mesi" Shpëtues" i Arbërisë!

[3] Kodra e Shemt- Kodra e Shembur! Besohet sipas gojdhanës, që kjo kodër është shembur shkaku i largimit të Ushtrisë së Gjergj Kastriotit!

“Gurishtja”, vendbanim i lashtë iliro-dardan, por që në Motin e Madh, ishte vendosur “Kampi i Ushtrisë së Skenderbeut”! Gojdhana e jepë versionin, që gjatë natës kampi vendosej në Gurishte, kurse gjatë ditës zhvendosej anash saj deri afër Kacipupit!

Rruga e Gjergj Kastriotit, ishte quajtur rruga nëpër të cilën Gjergj Kastrioti vazhdoi rrugën për Kthim në Krujë. Sot kjo rrugë quhet “rruga e Vrajës” apo “rruga e Muhaxherëve”!

Rrugëtimi i Gjergj Kastriotit dhe Ushtrisë së Tij, vazhdoi nga Gurishtja( Kampi i Ushtrisë së Gjergj Kastriotit), duke ndjekur rrugën e Gjergj Kastriotit, për të kaluar në pjesën e sipërme të Preshevës( Preshevën e Vjetër), pastaj për t’u ngjitur rrëzë maleve të Norçës( N’orës, emërtimi i vjetër sipas gojdhënës), ku edhe gjendet “Gjurma e kalit të Skenderbeut”! Kjo gjurmë, interpretohej duke glorifikuar madhështinë e kalit të Skenderbeut, i cili nga ai vend kishte nisur vrapimin malit përpjet, ku në shkëmb edhe sot, shihet gjurma e patkoit! Rrugën e kishte vazhduar për në Karadakun e Llojanit( Kumanovës), prej nga kishte shmangur ndeshjen me garnizonin osman të Tabanocës!

Detaje të tjera të cilat lidhen me kujtimin e Motit të Madh, për shkak të hapësirës nuk do paraqiten në këtë shkrim publicistik!

Historiografia sllave, i sllavizoi dhe tentoi t’i tjetërsoj Kujtimet dhe Faktet për Motin e Madh, duke tentu shkëputjen e Lidhjes së Shqipëtarëve të kësaj ane me Skenderbeun. Mjafton të shikohet, në Kadillëkun e Vrajës, ka dhjetra Kisha dhe Manastire të cilat janë të emërtuara në emër të Shën Gjergjit! Disa nga Kishat dhe Manastiret e Kadillëkut të Vrajës, kanë qenë mikpritëset e Gjergj Kastriotit dhe Ushtrisë së tij, gjatë Kthimit për në Krujë! Mirëpo aludohet në Shën Gjergjin e Kapadokisë( edhe ky me prejardhje Ilire), kurse Shqipëtarët katolik të kësaj ane e identifikojnë Shën Gjergjin me Gjergj Kastriotin. Madje Lugina e Preshevës( e më gjerë), pra edhe pjesa e Karadakut, njohin Shën Gjergjin si “pajtorë” të tyre!

Dëshmoj edhe unë, që sikur mos të kishim Kujtimin dhe Krenarinë për Motin e Madh, as unë e as të parët tonë, nuk do mund ta ruanim identitetin kombëtar e as atë fetar!

Më:28.04.2019



Skender Jashari  i burgosur politik nga  EULEX, për   rastet  e sulmeve kundër policisë dhe xhandarmërisë  së Serbisë në  Dobrosin komuna e Bujanocit. Ky shkrim është  pjesë e  marrur nga  punimi i bërë  gjatë  qëndrimit në  burgimin politik!
Master drejtimi juridiko-penal dhe studime joformale ushtarake.